# RUDYARD KIPLING,

## FITUES I ÇMIMIT NOBEL, NË VITIN 1895.




**Përkthyer nga**

**Mal Berisha**

“IF” (Nëqoftëse) është një poezi e shkruar nga poeti britanik Rudyard Kipling, fitues i Çmimit Nobel, në vitin 1895. Ajo u botua për herë të parë në vitin 1910 si një homazh për Leander Starr Jameson. Poema është ndërtuar si një këshillë prindërore për djalin e poetit, John, dhe përfaqëson një shembull klasik të stoiçizmit të epokës viktoriane.

Kjo poezi është përkthyer në gjuhën shqipe nga disa autorë të njohur. Ndër ta përmenden Fan Noli, Skënder Luarasi, Robert Schwartz, Vedat Kokona, Ukë Zenel Buçpapaj, Diabolis Dassaretis dhe Dine Dine.

Përkthimi i kësaj poezie nga kaq shumë figura të shquara të kulturës shqiptare dëshmon jo vetëm bukurinë e pashtershme të saj — në stil, varg dhe mesazh — por edhe larminë e jashtëzakonshme dhe aftësinë e pafundme shprehëse të gjuhës sonë të ëmbël, shqipes. Unë e nisa këtë si një eksperiment të vështirë dhe guxova ta vendos përkthimin tim përkrah veprës së këtyre emrave të nderuar.

**NËQOFTËSE!**

Mos e humb toruan kur tjerëve për-rreth teje iu është tretur!
Dhe  veçse  të fajsojnë ty asgje nuk iu ka mbetur…
Nëse i beson vetes kur të gjithë njerëzit tek ty dyshojnë,
Leri të qetë, hapur dyshimin ndaj teje ta tregojnë!
Nëse pret dot dhe nga pritja e gjatë nuk lodhesh,
Ose i rrethuar prej gënjeshtrash atypari ndodhesh,
I urryer po qe, urrejtjen – me urrejte mos e zevendëso!
Dhe përsëri as si më i miri, as më i zoti mos u trego!

Nëse endërro – bëje, por ëndrra mos të të sundojë!
Nëse mendo – mendo por mendimi thjesht mos të mundojë!
Nëse njësoj i duron edhe triumfin edhe dështimin,
Dhe këta, si dy mashtrues ta venë në prove durimin,
Në se arrin të dëgjosh të vërtetën që vetë e ke thënë,
Të shpërdredhur  prej kopukëve, në kurthën e tyre për të  të shtënë,
Ose të shohesh gjërat që iu kushtove jetën, në rrënim,
Ndalo dhe hoop! Rindërto bash prej mbetjeve në shkatërrim!

Nëse do mund t'i mblidhje tërë fitimet e jetës tënde, në një!
Dhe të rrezikoje t'i humbësh në një bast:  Kokë a Pilë,
Të filloje nga  e para, dhe tash pa asgjë, pa shtëpi a vilë,
Të mos e kthesh kokën mbrapa për atë që nuk vjen më.
Nëse do bëje të të bindeshin trupi, zemra e nervi zemërak,
Edhe për shumë kohë për ato që nuk kthehen më kurrë,
Dhe kështu të mbahesh kur s'ka mbetë më për ty, aspak,
Përveç ofshamës që të ysht pa ndarë: Mbahu bre burrë!

Nëse flet dot me turmat pa e humbur virtytin,
Ecën përkrah mbretërish, i thjeshtë e njerëzor,
Nëse nuk e sheh të keqen as tek armiqtë as miqtë që të cytin,
Nëse njerëzia besojnë tek ti, por nuk të shohin si hyjnor,
E nëse mund të mbushësh minutën e mosfaljes, aq e vështirë,
Me gjashtëdhjetë sekonda të gjata që të qetësojnë, si shërim:
E jotja është Toka dhe gjithçka që gjëndet në të, e qetë dhe e dlirë,
Dhe çfarë është më e vlefshmja: Ti do jesh Burrë – biri im.